# Obligimet e muslimanit ndaj muslimanit[1]

[1] Ky libërth përmban tri ligjërata të transkriptuara: "*Obligimet e muslimanit ndaj muslimanit*", "*Dëshiro për vëllain tënd atë që do për veten*" dhe "*Si ta ruajmë vëllazërinë në Islam?*", të cilat janë ligjëruar nga dr. Ahmet Hoxha.

Transmetohet nga Ebu Hurejra radijAllahu anhu se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

"***Të drejtat e muslimanit ndaj muslimanit janë pesë: kthimi i selamit, vizita kur sëmuret, përcjellja e xhenazes, përgjigja ndaj ftesës dhe t'i thotë jerhamukallah pasi thotë elhamdulilah kur teshtinë."*** Buhariu dhe Muslimi.

Në një transmetim tjetër te Muslimi vazhdon: ***"...dhe ta këshillojë kur i kërkon këshillë."***

Gjithashtu, në një transmetim tjetër te Buhariu përcjellë nga Bera ibn Azim radijAllahu anhu shtohen dhe dy të tjera: ***"ta ndihmojë kur i bëhet padrejtësi dhe t'ia çojë në vend betimin*** (për diçka).***"***

Në këto hadithe na tregohen obligimet që një musliman ka ndaj një muslimani tjetër (kjo rrjedhimisht na bën të kuptojmë për të drejtat e muslimanit karshi muslimanit tjetër).[2] Po ashtu,

[2] Kjo përfshin dhe anën tjetër: "Obligimet e muslimanes ndaj muslimanes". Në Kuran, kudo që përmendet: "Musliman", aty

këto hadithe na tregojnë për edukatën e përgjithshme që duhet ta kenë muslimanët ndërmjet vete.

## Kthimi i selamit

Kur një musliman i thotë muslimanit tjetër: "*Es selamu alejkum*", ai e ka për obligim t'ia kthejë atë, t'i thotë: "Ue alejkum selam". Muslimanit i ndalohet të mos ia kthejë selamin muslimanit e të mos i flasë atij. Madje, Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka ndaluar për muslimanin që të mos i flasë muslimanit më shumë se tri ditë, kur hidhërohen për çështjet e kësaj dunjaje. Pas tri dite duhet të pajtohen. Por, nëse një musliman bën devijime në fenë e Allahut duke bërë çrregullime në tokë, atëherë lejohet të mos i flasësh atij edhe më shumë se tri ditë, nëse nga kjo ka dobi.

Selami është përshëndetje e banorëve të xhenetit, është fjala e parë të cilën Allahu ia ka thënë

---

përfshihet edhe muslimanja. Pra, kjo do të thotë se çdo rregull i Islamit vlen si për meshkujt ashtu dhe për femrat, përveç atëherë kur femrat apo meshkujt veçohen me diçka.

Ademit alejhi ue selem (pasi e ka krijuar si njeri), është përshëndetja me të cilën muslimanët do ta përshëndesin Allahun në xhenet dhe Allahu ata. Selami është përshëndetje e madhe, me vlerë të lartë.

*Es Selam* është prej Emrave të Allahut, që do të thotë: Allahu është pa asnjë të metë, pa asnjë mangësi- kjo është prej Cilësive të Allahut.

Kur i drejtohesh një muslimani me "*Es selamu alejkum*", me këtë lutesh që Allahu të jetë me të, që ta ruajë e ta mbrojë nga çdo mangësi dhe e keqe, si dhe lutesh që një prej Emrave të Tij të jetë me të (pra që Allahu të jetë me të, me mbrojtjen e Tij, ndihmën e Tij, etj.). E nëse shton "ue rahmetullahi ue berekatuhu" kjo është edhe më mirë, që do të thotë: mëshira dhe begatitë e Allahut qofshin mbi ty.

## Vizita kur sëmuret

Gjithashtu obligim i muslimanit ndaj muslimanit tjetër (i motrës muslimane ndaj muslimanes tjetër) është t'i bëjë vizitë kur sëmuret. Në një hadith kudsij[3] tregohet se Allahu në Ditën e Gjykimit do ta pyesë njeriun:

"**Jam sëmurë dhe nuk më ke vizituar**!" Ai i thotë: *"Si je sëmurë Ti, kur Ti je Zoti i çdo gjëje?!"* Allahu i thotë: "**A e ke ditur se filan robi Im është sëmurë? Nëse do ta vizitoje atë, do të më gjeje Mua tek ai**."[4]

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***"Nëse e viziton një të sëmurë paradite, do të luten për ty 70.000 engjëj deri në mbrëmje e nëse e viziton një të sëmurë në mbrëmje, do të luten për ty 70.000 engjëj deri në mëngjes."***[5]

---

[3] Hadithet kudsij janë Fjalë të Allahut, të transmetuara nga goja e Muhamedit salAllahu alejhi ue selem.
[4] Sahihu i imam Muslimit.
[5] Ahmedi, Ebu Davudi dhe ibn Maxhe. Shejh Albani thotë se është sahih (i saktë).

## Përcjellja e xhenazes

Obligim tjetër është përcjellja e xhenazes për ta varrosur. Një nderim nga Allahu për njeriun është varrosja e tij, e jo lënia e tij mbi dhe, apo djegia e trupit të tij, apo lënia mbi tokë ta hanë kafshët e egra. Allahu thotë: **"e pastaj e vdes dhe i cakton një varr"** Abese 21.

Pasimi (përcjellja) i xhenazes së muslimanit është farz kifaje- obligim për të gjithë muslimanët, por në qoftë se një grup (pjesë) e muslimanëve e kryen atëherë për muslimanët e tjerë bie ky obligim. Nëse askush nuk e bën këtë, atëherë të gjithë ata janë mëkatarë në këtë vepër.

Për faljen e namazit të xhenazes së muslimanit ka shpërblime tek Allahu sa kodra e Uhudit. Ajo është një kodër e madhe në Medine. Ndërsa, për përcjelljen e muslimanit deri te varri i tij dhe për faljen e namazit të xhenazes së tij, ka shpërblime tek Allahu dyfishin e kësaj (sa dy kodra si ajo)[6].

---

[6] Buhariu dhe Muslimi.

## Përgjigja ndaj ftesës

Një obligim tjetër është përgjigja ndaj ftesës së muslimanit kur ai të fton në ndonjë aheng, drekë a gëzim familjar. E kjo posaçërisht nëse ftesa bëhet për dasmë; është obligim fetar përgjigja ndaj saj, madje Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***"Ai i cili nuk i përgjigjet ftesës së dasmës, ai nuk i është bindur Ebu Kasimit (Muhamedit salAllahu alejhi ue selem)!"***[7]

Por, nëse në dasmë ka gjëra të ndaluara, si: përzierje mes dy gjinive, alkool, muzikë etj., dhe nga ana tjetër, nëse shkon në të nuk ke mundësi t'i përmirësosh këto gjëra, atëherë në këtë rast nuk e ke për obligim t'i përgjigjesh ftesës së dasmës.

[7] Buhariu dhe Muslimi.

## Thënia jerhamukAllah kur thotë elhamdulilah pas teshtimës

Ai që teshtinë duhet të thotë elhamdulilah (d.m.th.: lavdi e falënderimi i takon Allahut). E pasi teshtinë dhe thotë elhamdulilah, atëherë ai që e dëgjon (se ka thënë) e ka për obligim t'i thotë jerhamukAllah (d.m.th.: Allahu të mëshiroftë). Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: "***Teshtima është prej Allahut***"[8] ngase përmes saj, Ai ia mundëson njeriut të largojë nga trupi shumë gjëra të këqija, andaj dhe pas saj thuhet: "Elhamdulilah". Pra, i thuhet jerhamukAllah, e jo: "Shëndet!", apo: "Paska qenë e vërtetë!".

## Dhënia këshillë kur ta kërkon atë

Kur muslimani kërkon nga muslimani tjetër që ta këshillojë për ndonjë gjë për fenë, apo për jetën e tij, për diçka që ka nevojë, ai duhet ta këshillojë dhe t'i tregojë më të mirën që di në atë gjë, e të mos ia fshehë atë që di në të mirën e tij, e

[8] Tirmidhiu, Shejh Albani thotë se është sahih.

posaçërisht nëse kjo ka të bëjë me martesë apo tregti. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem na ka mësuar se nëse muslimani do që të martohet me dikë, apo do që t'ia japë vajzën/motrën dikujt për martesë, dhe i kërkon këshillë një muslimani tjetër për vajzën (që do ta marrë për grua) apo për djalin (që do ta bëjë dhëndër të vet), atëherë ai duhet t'i tregojë çfarë di, të mirat që di dhe të këqijat që di, që të largohet nga kjo gjë nëse është e nevojshme, në mënyrë që pastaj të mos ketë probleme në jetën e tyre. Gjithashtu, nëse një musliman do që të bëjë partneritet në tregti me dikë dhe shkon ta pyesë muslimanin tjetër për të, ai duhet t'i tregojë se çfarë di për të, në mënyrë që pastaj të mos ketë probleme në tregtinë e tij. Porse, këtë gjë duhet ta bëjë pa tejkaluar mbi atë që është e nevojshme (të mos shtojë më shumë sesa që e ka pyetur duke treguar gjëra që nuk kanë ndonjë lidhje me atë që ka nevojë ai).

## Ndihma kur dikush i bën padrejtësi

Gjithashtu, kur dikush i bën padrejtësi një muslimani, është obligim për muslimanin tjetër që ta ndihmojë. Kjo është prej mirësisë së Islamit.

## Çuarja në vend e betimit

Nëse një musliman i thotë tjetrit: "vAllahi do të vish sot në shtëpinë time", apo "vAllahi do të pish a të hash diçka me mua (që është e lejuar)", "vAllahi do të shkojmë së bashku në filan vend", atëherë nëse në këto betime nuk ka gjëra që janë të ndaluara, duhet t'ia çojë në vend ato.

Këto janë vetëm disa rregulla të kësaj feje, nga rregullat e shumta të saj. Islami është fe gjithëpërfshirëse, përfshinë të gjithë jetën tonë, prej momentit të lindjes deri në vdekje; përfshinë tërë ditën tonë, prej kur zgjohemi deri kur biem të flemë në mbrëmje. Nëse ti e praktikon fenë siç duhet, do të jesh shembull për të afërmin tënd, për komshiun tënd, për të gjithë. Njerëzit kur të shohin ty se Islami të ka përmirësuar dhe të ka

bërë njeri më të mirë, atëherë do të të marrin për shembull. Islami është i tëri mirësi dhe dobi për njerëzimin.

Dëshiro
për vëllain tënd
atë që do për vete

Enesi radijAllahu anhu ka treguar se Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

**"*Nuk beson askush nga ju derisa t'ia dojë vëllait të tij atë që do për vete.*"** Buhariu dhe Muslimi.

Në këtë hadith (me fjalët **"*nuk beson askush*"**) mohohet besimi i plotë, d.m.th.: askush prej jush nuk e ka besimin e plotë derisa t'ia dojë vëllait të tij atë që do për vete.

## Disa komentime të dijetarëve për këtë hadith

Ky hadith e ka bazën në Kuran. Allahu thotë:

**"Mjerë për ata që hanë në peshë (dhe matje), që, kur masin për veten, e marrin masën të plotë, ndërsa, kur u masin të tjerëve me litër ose me kandar, ua pakësojnë."** Mutafifin 1-3.

Ky ajet përputhet me këtë hadith. Pra, mjerë për ata të cilët nuk ua duan vëllezërve të tyre atë që ia

duan vetes. Ndërsa, në një hadith tjetër Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

**"*Atë i cili dëshiron të largohet nga zjarri dhe të futet në xhenet, le ta gjejë vdekja duke besuar Allahun dhe Ditën e Gjykimit dhe të sillet me të tjerët ashtu siç do të donte që të tjerët të sillen me të!*"** Muslimi.

Ibn Rexheb rahimehullah ka thënë: "*Ky hadith tregon se besimtarin e gëzon ajo çfarë e gëzon vëllain e vet musliman dhe se ai dëshiron për të atë që dëshiron edhe për veten e tij. E tërë kjo dashamirësi vjen kur njeriu ka gjoksin e pastër nga urrejtja, tradhtia dhe nga zilia; zilia nënkupton atë kur njeriu urren që dikush të jetë mbi të apo i barabartë me të. Kur njeriu ka zili, dëshiron të dallohet mbi njerëzit e tjerë me mirësitë e veta e të veçohet me to. Ndërsa, besimi i njeriut e kundërshton këtë, ngase besimi i urdhëron njerëzit të jenë të gjithë të bashkuar në mirësitë të cilat ua ka dhënë Allahu, duke mos mangësuar asgjë nga mirësitë që i janë dhënë atij... Në përgjithësi, besimtari duhet të dojë për besimtarët atë që do për veten e tij dhe të urrejë për ta atë që urren për veten e tij. Nëse tek vëllai i tij sheh diçka të mangët në fenë e tij, atëherë le të*

*përpiqet ta përmirësojë këtë siç është më së miri.”* Komentimi i dyzet haditheve të imam Neveviut.

Shejkh AbdulMuhsin el Abbad ka thënë: “*Te fjala* “***vëllait të tij”*** *e përmendur në hadith, ka afrim. Qëllimi këtu është për muslimanët, jo për të tjerët.”*

Ndërsa, Shejkh Uthejmin rahimehullah thotë: *‘Nëse gjatë provimit një vëlla i yti të kërkon nga ti ndihmë, në këtë rast nuk është prej mirësisë ta ndihmosh, ngase ky veprim është tradhti ndaj muslimanëve të tjerë. Nëse ai e kalon atë provim duke mos ditur, ai mund të arrijë pozitë në të ardhmen nga ky mashtrim, nga kjo tradhti, e kjo gjë është e ndaluar në Islam.”*

Për këtë temë do të sjellim disa pika, nga të cilat kuptojmë se si ruhet vëllazëria në Islam. Ato janë:

- *Nijeti i sinqertë për hir të Allahut, në shoqërimin me një vëlla musliman.* Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

“***Veprat janë në bazë të qëllimeve (nijeteve).***”[9]

Ashtu siç janë qëllimet (nijetet) e njerëzve në veprat që bëjnë, ashtu janë dhe shpërblimet.

- *Zgjedhja e një shoku të mirë, që është musliman i mirë, burrë i mirë.* Allahu thotë:

**“Në të vërtetë, besimtarët janë vëllezër...”** Huxhurat 10.

Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

“***Mos u shoqëro me tjetër kë përveçse me besimtarin.”***[10]

[9] Buhariu dhe Muslimi.

Po ashtu Allahu ka thënë:

**"...në saje të dhuntisë së Tij, u bëtë vëllezër."** Ali Imran 103.

- *Dashuria të jetë vetëm për hir të Allahut.* Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka përmendur tri gjëra përmes të cilave arrihet ëmbëlsia e besimit, dhe gjëja e tretë që ka cituar ka qenë: ***"...ta duash dikë vetëm se për hir të Allahut."***[11]

- *Ta njoftosh se e do për hir të Allahut.* Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***"Kur dikush prej jush e do dikë për hir të Allahut, le të shkojë tek ai e ta lajmërojë se e do për hir të Tij."***

---

[10] Imam Ahmedi dhe Ebu Davud. Shejh Albani e konsideron hasen.

[11] Buhariu dhe Muslim.

- *Dhënia selam dhe kthimi i tij.* Sa i përket kthimit të selamit, Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem në një hadith përmend:

**"*Të drejtat e muslimanit ndaj muslimanit janë pesë: kthimi i selamit...*"**

- *Thënia jerhamukallah pasi teshtinë dhe thotë elhamdulilah.* Siç ka ardhur në hadithin e cituar më lartë ku tregohen disa prej të drejtave të muslimanit ndaj muslimanit: "***Kthimi i selamit, vizita kur sëmuret, përcjellja e xhenazes, përgjigja ndaj ftesës dhe t'i thotë jerhamukallah pasi thotë elhamdulilah kur teshtinë.***"[12]

- *Përgjigja ndaj ftesës.* Kur një vëlla musliman të fton ty, ti duhet t'i përgjigjesh ftesës. Posaçërisht nëse është fjala për ftesën në dasmë. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë: ***"***

[12] Buhariu dhe Muslimi.

***Ai i cili nuk i përgjigjet ftesës së dasmës, ai nuk i është bindur Ebu Kasimit (Muhamedit salAllahu alejhi ue selem)!"***[13]

Por, nëse në dasmë ka gjëra që bien në kundërshtim me sheriatin islam dhe nuk ke mundësi t'i përmirësosh ato, atëherë nuk e ke obligim t'i përgjigjesh ftese. Nëse vëllai yt të fton për ushqim, për një ndejë, për të shkuar diku, përgjigju këtyre ftesave, kjo e forcon vëllazërinë në Islam; kuptohet ftesat të mos jenë të tepërta dhe ndejat të mos teprohen.

- *Dhënia këshillë.* Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem përmend se nga të drejtat e muslimanit ndaj muslimanit është dhe: " ***"...ta këshillojë kur i kërkon këshillë."*** Këshilloje vëllain tënd musliman me atë që e di, në mënyrën më të mirë, për atë gjë që pyet; posaçërisht çështja kur ka të bëjë me martesën, apo me tregtinë, apo me fqinjësinë. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka

---

[13] Buhariu dhe Muslimi.

thënë: “***Feja është këshillë.***”[14] Duhet dhënë këshillë vëllait musliman, e sidomos kur këtë ta kërkon. Nuk është përgojim nëse i tregon çfarë është e nevojshme rreth asaj që ka pyetur, porse nuk duhet të tejkalohet mbi atë që është nevojshme (të mos kalohet kufiri i këshillës).

- *Pranimi i dhuratës.* Prej edukatës islame është pranimi i dhuratës prej vëllait tënd musliman. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***“Përgjigjuni ftesës dhe mos e refuzoni dhuratën.”***[15]

Prej gjërave me të cilat mund t’ia thyesh zemrën (ta lëndosh) vëllain tënd, është rasti kur ai ta jep një dhuratë e ndërsa ti nuk ia pranon atë. Kjo dhuratë mund të jetë me vlerë të madhe apo të vogël, por vlera e vërtetë e saj është në zemrën e atij i cili ta jep atë.

---

14 Muslimi.

15 Buhariu ne Edeb el Mufrad, Ahmedi dhe Bezzari. Shejh Albani e konsideron Sahih.

- *Dhënia e dhuratave.* Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

"***Jepni dhurata njëri-tjetrit, se do të duheni!***"[16]

Kjo gjë shkakton dashuri mes muslimanëve.

- *Bashkëndjenja në gëzim e pikëllim.* Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

"***Besimtari për besimtarin është sikurse ndërtesa, tullat e së cilës e forcojnë njëra-tjetrën.***"[17]

Kështu duhet të jetë besimtari me besimtarin, duhet të ndjejnë gëzimin dhe dhimbjen e njëri-tjetrit, të pikëllohet kur vëllai i tij pikëllohet, të gëzohet kur ai gëzohet. Kur të gëzohet vëllai yt, përpiqu të plotësosh gëzimin e tij në mënyrën më të mirë (ta përgëzojë, apo ta urojë për ndonjë sukses). Kur pikëllohet, mundohu ta qetësosh, t'i

---

[16] Musnedi i imam Ahmedit dhe Tirmidhiu. Shejh Albani e konsideron daif (të dobët).
[17] Buhariu dhe Muslimi.

japësh zemër, ta përkujtosh, ta ngushëllosh, t'i gjendesh afër etj.

- *Dashamirësia.* Muslimani duhet t'ia dojë të mirën vëllait të vet musliman. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

**"*Nuk beson dikush prej jush derisa t'ia dojë vëllait të vet atë që ia do vetes.*"**[18]

Nëse ti posedon të mira, duaje të njëjtat të mira vëllait tënd musliman, bëhu dashamirës ndaj tij duke dashur që edhe ai t'i ketë ato. Nëse dëshiron që ato të mira të mos i ketë ai, atëherë kjo tregon se ti nuk e ke besimin e plotë. Mos u bëj koprrac në këtë gjë (dashamirësi).

[18] Buhariu dhe Muslimi.

- *Evitimi i përgojimit.* Kur dikush e përgojon vëllain tënd musliman dhe flet gjëra që nuk i takojnë atij dhe nga ana tjetër ti e mbron atë, atëherë kjo tregon për dashurinë e vërtetë që ke ndaj tij. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

“***Kush mbron nderin e vëllait të tij, Allahu do t'ia largojë zjarrin nga fytyra e tij Ditën e Gjykimit.***”[19]

Kjo nuk është pak. Andaj, mos lejo që të flitet për vëllain tënd në mos prezencë të tij, përveç nëse dikush të kërkon këshillë që ta këshillojë atë, apo për të përmirësuar diçka tek ai.

- *Mbulimi i të metave.* Çdo kush nga ne ka të meta, nuk ka njeri pa të meta. Nëse ti ia mbulon të metat një vëllai musliman, Allahu ka për t'i mbuluar të metat e tua në Ditën e Gjykimit. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

[19] Imam Ahmedi dhe Tirmidhiu. Albani e konsideron sahih.

***"Kush ia mbulon vëllait të tij të këqijat, atij Allahu do t'ia mbulojë të këqijat në Ditën e Gjykimit."***[20]

Kjo është prej gjërave më të mira që një musliman mund t'ia bëjë vetes.

- *Ndihma në nevojë.* Ta ndihmosh vëllain tënd për çdo gjë që ka nevojë, brenda asaj që mundesh. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

"***Ndihmoje vëllain tënd kur ai bën padrejtësi apo kur i bëhet padrejtësi***." –*"O i Dërguar i Allahut, si ndihmohet kur bën padrejtësi?"* Ai ka thënë: **"**(Kjo bëhet) ***Duke e penguar nga bërja e padrejtësisë."***[21]

Nëse e di se një vëlla bën padrejtësi, këshilloje dhe përpiqu ta ndalosh në këtë, brenda asaj që ke mundësi (me fjalë, apo nëse është mundësia edhe me dorë).

[20] Buhariu dhe Muslimi.
[21] Buhariu dhe Muslimi.

- *Mosndërhyrja në fejesë apo tregti.* Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***“Kur dikush kërkon një vajzë për martesë, mos u përziej ta kërkosh edhe ti, derisa të mbarojë kjo çështje***[22] (se a ia kanë dhënë apo jo)***.”***

Nëse e di se një vëlla është duke e kërkuar për martesë filanen dhe ti i ke punët më mirë sesa ai, apo ke raport më të mirë me familjen e saj, dhe shkon e kërkon me qëllim të marrësh ti, e jo ai që ishte duke e kërkuar, kjo nuk lejohet në Islam. Kur të dihet se a ia kanë dhënë apo e kanë refuzuar, atëherë mund ta kërkosh ti. Gjithashtu, kur dikush bën tregti, p.sh.: zakonisht kjo ndodh në treg, kur dikush vjen te një shitës dhe ai ia jep çmimin e produktit, ndërkohë ti ndërhyn në këtë mes e i thua se unë ta jap më lirë, apo malli im është më i mirë, apo ia zhvleftëson mallin e tij, kjo ndalohet. Nuk lejohet të ndërhyhet në këtë tregti derisa të mbarojë. Kur të largohet blerësi nga ai dhe vjen

[22] Buhariu dhe Muslimi.

pastaj tek ti, atëherë ti ia jep çmimin apo ofertën e produktit.

- *Sinqeriteti.* Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

"***Besimtari është vëlla i besimtarit, ai nuk e gënjen atë."***[23]

Besimtari ia thotë të vërtetën. Nuk është prej cilësive të besimtarit gënjeshtra.

- *Mos përgënjeshtrimi.* Ky hadith që sapo cituam, ka dy lexime. Leximi i dytë është: ***"...ai nuk e përgënjeshtron atë."*** Kur një vëlla musliman të tregon diçka, ti mos ia përgënjeshtro atë që thotë, mos ia moho, duke i thënë: "Nuk është e vërtetë, gënjeshtër!", ndërkohë që njihet si njeri që nuk gënjen, por besoi. Allahu thotë:

[23] Tirmidhiu. Shejh Albani thotë se është sahih.

**“O ju që keni besuar! Nëse ndonjë njeri i pandershëm ju sjell ndonjë lajm, sigurohuni mirë (në është i vërtetë)...”** Huxhurat 6. Kuptimi i kundërt i këtij ajeti është: Nëse ju vjen ndonjë njeri besnik, pranojeni lajmin e tij.

- *Mos tradhtia.* Allahu thotë:

**“...Allahu nuk i do ata që tradhtojnë**.” Enfal 58.

Besimtari i mirë nuk e tradhton kurrë vëllain e vet besimtar. Tradhtia nuk është prej cilësive të besimtarëve.

- *Respektimi e mosnënçmimi.* Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

***“I mjafton njeriut si e keqe nënçmimi ndaj vëllait musliman.”***

Veç këtë të keqe nëse e ke, të mjafton (për të keq), edhe nëse nuk ke të tjera. Nëse ti e nënçmon vëllain tënd musliman ngaqë nuk është si ti, se nuk

e ka një cilësi që e ke ti, apo e nënçmon për shkak të pamjes, prejardhjes, a vendit nga i cili është, kjo të mjafton në veten tënde si e keqe.

- *Lutja tek Allahu për të.* Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

**"*Kur një musliman lutet për vëllain e vet musliman, atij Allahu ia dërgon një melek (engjëll) i cili thotë: "Edhe ty njëjtë!"*[24]**

Andaj, bëj lutje për vëllain tënd dhe Allahu dërgon Melaike (engjëj) të cilët luten për të njëjtën gjë për ty.

- *Mosbojkotimi.* Nëse ke një problem me një vëlla, atëherë mos e bojkoto për më shumë se tri ditë, siç ka ardhur në hadith:

***"Nuk i lejohet muslimanit ta bojkotojë vëllain e tij musliman mbi tri ditë. E më i miri prej tyre është ai i cili i pari jep selam."*[25]**

---

[24] Muslimi.

Dhe ka thënë: ***"Kush e bojkoton vëllain e tij një vit të tërë, është sikurse t'ia derdhë gjakun."***[26]

Mos e bojkoto vëllain tënd, përveç nëse ke arsye të fortë fetare: nëse ka sjellë haptazi bidate në fe, nëse haptazi thërret në kundërshtim të fesë, nëse haptazi bën mëkate të mëdha, atëherë në mënyrë që të largohet nga kjo e keqe atëherë e bojkoton, në këtë rast lejohet. Porse, kjo bëhet kur ka dobi ai që e bën bojkotin ose atij që i bëhet bojkoti. Ndërsa, bojkotimi pa këto kushte, nuk ka bazë, refuzohet dhe nuk ka dobi në të. Atyre që të kanë bojkotuar, jepu selam, edhe nëse ata nuk të japin, në mënyrë që të mos jesh prej atyre që futën në këtë hadith. E ata që bëjnë siç u përmend në hadith "***Kush e bojkoton vëllain e tij një vit të tërë, është sikurse t'ia derdhë gjakun",*** e kanë shumë gabim, ngase i kanë bojkotuar vëllezërit e tyre pa nevojë. Edhe pse e kanë bërë këtë, nuk kanë arritur qëllimin e kërkuar sheriatikisht, sepse ata që janë bojkotuar nuk e kanë ndryshuar

---

[25] Buhariu dhe Muslimi.

[26] Ebu Davud. Shejh Albani e konsideron sahih.

mendimin që e kanë pasur para se të bojkotoheshin, d.m.th. ky bojkot nuk ka pasur dobi, e gjithashtu dhe bojkotuesit nuk kanë përfituar nga kjo gjë, por veç e kanë futur veten nën kërcënimin e këtij hadithi. Shumica e atyre që bëjnë bojkote, këtë e bëjnë pa u bazuar në rregullat sheriatike. Kështu, e bojkotojnë muslimanin i cili është pasues i sunetit, që ecë rrugës së selefit, e kjo nuk është prej fesë sonë.

- *Ndihma në punë të mira.* Allahu thotë:

**“Ndihmojeni njëri-tjetrin në punë të mira dhe në të ruajturit nga të këqijat dhe jo në gjynahe dhe armiqësi**!” Maide 2.

Ndihmoje vëllain tënd kur ka nevojë, me atë që ke mundësi.

- *Bërja dobi.* Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

**"*Kush ka mundësi t'i bëjë vëllait të vet dobi, le t'i bëjë!*"**[27]

Kjo në çfarëdo mënyre që ka mundësi. Shejkh Bin Baz rahimehullah kur pyetej për një të sëmurë apo të sprovuar thoshte: "*Mos patesh mundësi ta ndihmosh me diçka, atëherë këndoji Kuran, lutu për të!*" Kjo duke u bazuar në këtë hadith. Nëse nuk ke mundësi t'i bësh diçka vëllait tënd të sëmurë, përveçse t'ia këndosh suren Fatiha me qëllimin e shërimit, atëherë bëje. Kjo është prej gjërave me të cilat i bën dobi dhe e ndihmon.

- *Dashuria për Allahun të jetë e vazhdueshme.* Të mundohemi që dashuria të jetë e vazhdueshme. E të mos veprojmë mëkate ngase ato janë shkak për prishjen e vëllazërisë. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

---

[27] Muslimi.

***"Nuk ndodh që dy persona të duhen për hir të Allahut e pastaj të ndahen (prishen), përveçse për shkak të ndonjë mëkati që e ka bërë njëri prej tyre."***[28]

- *Ruajtja e ndjenjave.* Allahu thotë:

**"Thuaju, robërve të Mi, që të flasin atë që është më e mira. Në të vërtetë, djalli mbjell ngatërresa ndërmjet tyre**." Isra 53.

Mos bëj gjëra të cilat e ngacmojnë vëllain tënd musliman. Nëse ai ngacmohet në një pikë, mos e ngacmo, mos e prek në të, ruaja ndjenjat dhe pozitën atij.

- *Dhënia e më së mirës.* Nëse ke mundësi të bësh më të mirën për vëllain tënd musliman, atëherë bëje këtë, e jo të bësh të paktën. Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem ka thënë:

---

[28] Hadithi është në el Edeb el Mufrad të Buhariut dhe shjeh Albani e konsideron sahih.

***"Feja është nesihat (këshillë)",*** që aludon në atë se: më të mirën që di apo që mund ta bësh për vëllain tënd, bëje.

- *Dashuri të atillë duke qenë në gjendje t'i japësh diçka personale (të veçantë).* Allahu kur i lavdëruar ensarët ka thënë:

**"...por duan t'u bëjnë më mirë mërgimtarëve sesa vetes...**" Hashr 9.

Banorët e Medinës (ensarët) ua kanë hap zemrat dhe dyert e tyre të shpërngulurve prej Mekës e vendeve të tjera, kanë qenë në gjendje që pasurinë dhe çdo gjë t'ua japin vëllezërve të tyre muslimanë. Ata i kanë vënë ata para vetës të tyre.

- *Falja e gabimeve.* Kur bën diçka vëllai yt musliman- e secili nga ne ka gabime- bëhu sikur nuk e ke parë a dëgjuar. Kështu do të ruhet vëllazëria. Nëse nuk i falim gabimet që bëjmë ndaj njëri-tjetrit dhe nuk i tejkalojmë problemet

ndërmjet nesh, nuk mund të vazhdojë vëllazëria. Por, kaloji gjërat, harroji. Allahu i fal robërit e Tij, andaj fal edhe ti.

- *Bërja konkret.* Bëhu i hapur me vëllain tënd, thuaja troç, e mos u bëj prej atyre të cilët i thonë gjërat rrotullazi. Imam Shafiu rahimehullah ka thënë: "*Nuk është vëlla i vërtetë ai të cilit nevojitet t'ia thuash rrotullazi (larg e larg) një gjë.*" Por, vëlla i vërtetë është ai të cilit ia thua në sy gjërat. Nëse do të kesh shok të vërtetë, atëherë prej këshillimit të vërtetë ndaj tij është që të jesh i direkt me të.

- *Kujdesi për familjen e tij në mos prezencë të tij.* Nëse një vëlla i yti ka udhëtuar dhe familja e tij kanë nevojë për diçka, atëherë vihu në ndihmë ndaj tyre.

- *Përcjellja e xhenazes.* Merr pjesë në xhenazen e vëllait musliman. Prej të drejtave të muslimanit ndaj muslimanit, siç kemi cituar në hadith, është

përcjellja e xhenazes së tij. Gjithashtu, bërja lutje për të. Kur vdes një vëlla musliman, apo dikush nga familja e tij, nëse ke mundësi të marrësh pjesë në xhenazen e tij, atëherë bëje, ngase kjo ka shumë rëndësi, e nëse nuk ke mundësi atëherë ngushëlloji, ngase kjo ndikon në ruajtjen e vëllazërisë.

- *Ndihma ndaj familjes së tij dhe mbajtja e lidhjeve pas vdekjes së tij.* Aisha radijAllahu anha ka treguar se kur Pejgamberi salAllahu alejhi ue selem therte ndonjë dele dhe e copëtonte, i dërgonte shoqeve të Hadixhes radijAllahu anha (e ajo ishte e vdekur). Mundohu të mbash edhe shokët e shokut tënd të vdekur e t'i respektosh ata.

Nëse ne i praktikojmë këto gjëra, do ta ruajmë vëllazërinë tonë islame. Mbi të gjitha është që kjo vëllazëri të jetë për hir të Allahut dhe gjithashtu pikë tjetër e rëndësishme është që të falen e tejkalohen gabimet e problemet ndërmjet njëri-tjetrit.

## Përmbajtja: